## Gjashtë ditët e muajit Sheval

Ebu Ejjub El Ensari transmeton se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të) ka thënë:
*"Ai që e agjëron Ramazanin dhe e pason atë me agjërimin e gjashtë ditëve prej Shevvalit është sikurse të ketë agjëruar tërë kohën."*[1]

Muaji Sheval është veçuar për shkak se në të shtohet dëshira për ushqim pasi që ai vjen pas agjërimit e me këtë agjërimi është më i vështirë dhe shpërblimi për të është më i madh.

Në hadithin që e transmeton Thevbani nga Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të) shënohet:
*"Ai që e agjëron Ramazanin është sikurse ta agjëron një muaj. E një muaj është i barabartë me dhjetë muaj dhe agjërimi i gjashtë ditëve pas Bajramit(është i barabartë me pjesën e mbetur të vitit) tërë kjo është e barabartë me agjërimin e një viti."*[2] D.m.th. Ramazanin dhe gjashtë ditë pas tij.

Imam Neveviu ka thënë: "Dijetarët thonë: Agjërimi i gjashtë ditëve të Shevalit është sikurse agjërimi i tërë kohës sepse e mira shpërblehet me dhjetëfish kështu që Ramazani është i barabartë me dhjetë muaj dhe gjashtë ditët janë të barabarta me dy muaj."

Imam Ahmedi thotë: "Nuk ka hadith më të saktë se ky në këtë kaptinë."

### - Agjërimi i gjashtë ditëve të Shevalit i ka disa dobi:

**1.** Me agjërimin e gjashtë ditëve të Shevalit plotësohet shpërblimi i agjërimit të një viti.

**2.** Agjërimi i muajit Shaban dhe Sheval është sikurse synetet e rregullta para namazit të obliguar (farz) dhe pas tij. Me të plotësohen mangësitë dhe gabimet e ndodhura në farz, sepse farzet

---

1 Muslimi me nr: 1164 si dhe Ebu Davudi me nr: 2433, Tirmidhiu me nr: 759 dhe Ibn Maxheh me nr: 1715.

2 E transmeton Ibn Huzejme në Sahihun e tij me nr: 2115, Nesaiu në Es Sunen El Kubra me nr: 2860, Bejhekiu në Es Sunen El Kubra me nr: 8216 dhe Daremiu në Sunenin e tij me nr: 1755. Shejh Albani e konsideron të saktë.

plotësohen me adhurimet vullnetare ditën e Gjykimit .. Shumicës së njerëzve i ndodh të kenë mangësi dhe gabime gjatë agjërimit të obliguar, kështu që kjo ka nevojë të evitohet me anë të veprave të caktuara.

**3.** Përsëritja e agjërimit pas agjërimit të Ramazanit është shenjë e pranimit të agjërimit të Ramazanit, ngase Allahu kur e pranon një vepër nga robi i tij i jep sukses të bën një vepër të mirë pas saj. Sikurse që kanë thënë disa dijetarë: "Shpërblimi i të mirës është e mira që vijon pas saj. Ai që e vepron një të mirë dhe e pason me veprimin e një të mire tjetër kjo është shenjë se e mira e parë iu është pranuar. E në të kundërtën ai që e vepron një të mirë dhe e pason me një të keqe kjo është shenjë e refuzimit të së mirës dhe mos pranimit të saj.

**4.** Agjërimi i Ramazanit obligon faljen e mëkateve të mëparshme sikurse që e përmendëm.

**5.** Agjëruesit e Ramazanit i marrin shpërblimet e tyre ditën e Bajramit të Fitrit. Ajo ditë është dita e ndarjes së shpërblimeve, kështu që agjërimi pas saj është falënderim për këtë dhunti e që nuk ka dhunti më të madhe se sa falja e mëkateve. "*Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të) falej natën gjersa iu ënjtshin këmbët e i thuhej atij: A po e bën këtë e ty Allahu t'i ka falë mëkatet e mëparshme dhe të mëvonshme?! E Ai thoshte: "A të mos jem rob falënderues?"*

Allahu i lartësuar i ka urdhëruar robërit e tij ta falënderojnë për begatinë e muajit të Ramazanit përmes publikimit të dhikrit (përmendjes) së Tij dhe llojeve të tjera të falënderimit të Tij. Për këtë ka thënë: *"(Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, ta madhëroni All-llahun për atë se u udhëzoi dhe që të falënderoni."* (El Bekare: 185).

E prej falënderimit të robit ndaj Allahut për atë që ia ka mundësuar agjërimin e Ramazanit, i ka ndihmuar ta kryejë dhe ia ka falur mëkatet është të agjëron pas tij në shenjë falënderimi ndaj Tij.

Prej Selefit ka pas të atillë që kur iu mundësohej të faleshin gjatë natës, gdhinin agjërueshëm gjatë ditës, kështu që agjërimin e bënin si falënderim për namazin e natës.

Vuhejb b. El Verd kur pyetej për shpërblimin e ndonjë vepre të mirë sikurse Tavafi e të ngjashme thoshte: “Mos pyetni për shpërblimin e saj por, pyetni se çka duhet të bëjë në shenjë falënderimi për atë që iu është mundësuar kjo punë dhe është ndihmuar në kryerjen e saj.”

Çdo e mirë nga Allahu për robin në çështje të fesë apo të kësaj bote ka nevojë për falënderim. Pastaj suksesi për ta falënderuar Atë është begati tjetër që ka nevojë për falënderim të dytë, pastaj suksesi për falënderimin e dytë është begati tjetër që ka nevojë për falënderim tjetër, e kështu me radhë gjatë gjithë kohës. Robërit nuk kanë mundësi ta kryejnë falënderimin ashtu si duhet e realiteti i falënderimit është pohimi për paaftësinë për të falënderuar plotësisht.

## - Dispozita e agjërimit të gjashtë ditëve të Shevalit:

Agjërimi i gjashtë ditëve të Shevalit është mustehab (i preferuar) dhe ky është mendimi i Shafiut, Ahmedit dhe Ishakut si dhe kjo transmetohet nga Ibn Abasi dhe Kab El Ahbar, si dhe është mendimi i Tavusit, Shabiut, Mejmun b. Mehran dhe Ibn Mubarekut.

Ata janë argumentuar me hadithet e mëparshme të cilat flasin për vlerën e tyre, e që janë prej transmetimit të Muslimit dhe të tjerëve.

Disa dijetarë nuk e kanë pëlqyer agjërimin në to, sikurse: Maliku, Ebu Hanife duke e arsyetuar qëndrimin e tyre me frikën se njerëzit e thjeshtë dhe ata që kanë dije të pakët kanë mundësi t’i llogarisin prej agjërimit të obliguar si dhe me atë që në agjërimin e tyre ka përngjasim me Ehlu Kitabin (Të Krishterët dhe Jehuditë) të cilët përveç agjërimit të obliguar shtuan edhe ditë të tjera.

Ky mendim nuk është i drejtë për atë se agjërimi i gjashtë ditëve të Shevalit është vërtetuar me Synet sikur që transmeton Muslimi dhe të tjerët, e po që se e lëmë këtë synet për shkak të frikës se mos po shtojmë më tepër se agjërimi i obliguar, atëherë duhet të lëmë të gjitha llojet e agjërimit të preferuar (nafile) sikurse agjërimi i ditës së Ashuras, ditëve të bardha e të tjera. Është thënë se Maliku i agjëronte por, jo publikisht si dhe dijetarët e mëvonshëm të Hanefive nuk shohin pengesë për agjërimin e tyre.

Ibn Abdul Berri thotë: “Malikut nuk i ka arritur hadithi i Ebu Ejjubit edhe pse është hadith i Medines por, dija e hollësishme për të gjitha gjërat është diçka e paarritshme. Atë që nuk e ka pëlqyer Maliku e ka sqaruar se ka për qëllim frikën se mos po iu shtohen agjërimit obligativ të Ramazanit ditë të jtera dhe kjo të përhapet te njerëzit e thjeshtë. Ai kishte këtë mendim, ngase ishte shumë i kujdesshëm për çështjet e fesë.

Ndërsa agjërimi i gjashtë ditëve duke synuar vlerën e tyre dhe sipas sqarimit të përmendur në hadithin e Thevbanit nuk paramendohet ta konsideron Maliku të papëlqyer – inshAllah, sepse agjërimi është mburojë dhe vlera e tij është e njohur. Njeriu e lë ushqimin dhe pijen për Allahun, si dhe ai është vepër e mirë dhe e dobishme, e Allahu i lartësuar ka thënë: “Dhe veproni të mirën ndoshta do të shpëtoni.” e Imam Maliku të gjitha këto i dinte.

- **Mënyra e agjërimit të tyre:**

1. Disa dijetarë e kanë preferuar agjërimin e tyre që nga fillimi i muajit, të renditura, e ky është mendimi i Shafiut dhe i Ibn Mubarekut.
2. Disa të tjerë nuk kanë bërë dallim nëse i agjëron të ndara apo të renditura gjatë muajit dhe kanë thënë se kjo është e njëjtë, e ky është mendimi i Imam Ahmedit dhe Vekiut.
3. Ato nuk i agjëron menjëherë pas Bajramit, sepse ato ditë janë ditë relaksimi për ushqim dhe pije por, agjërohet tre ditë para ditëve të bardha dhe ditët e bardha apo tre ditë pas tyre, e ky është mendimi i Mamerit dhe Abdurr Rrezakut.

Në këtë çështje ka tolerancë - inshAllah - dhe nuk qortohet asnjëri që i përmbahet njërës nga këto tri mendime.

- **Agjërimi i gjashtë ditëve për atë që duhet të kompensojë:**

Në Sahihun e Muslimit transmetohet nga Ebi Ejjub El Ensariu se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të) ka thënë: *“Ai që e agjëron Ramazanin dhe e pason atë me agjërimin e gjashtë ditëve prej Shevvalit është sikurse të ketë agjëruar tërë kohën.”* Fillimisht ajo që kuptohet prej hadithit është se nuk agjëron gjashtë ditët Shevalit dhe nuk e arrin vlerën e tyre përderisa e ka obligim të kompensojë ditët që e ka prishur në to agjërimin. Këtë veçori

nuk e meriton si dhe nuk e arrin shpërblimin vetëm se ai që e ka plotësuar Ramazanin, e ai që ka ditë për të kompensuar nuk llogaritet se e ka plotësuar Ramazanin.

## - Vlera e agjërimit të gjashtë ditëve i takon atij që e ka prishur agjërimin në Ramazan me arsye:

Agjërimi i gjashtë ditëve të Shevalit ka rregulla të veçanta ndërsa për kompensimin e Ramazanit koha është e zgjeruar dhe nuk obligohet kompensimi në Sheval veçanërisht *"Atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë."* (El Bekare: E Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të) është ai që ka thënë: *"Ai që e agjëron Ramazanin dhe e pason atë me agjërimin e gjashtë ditëve prej Shevvalit.."* e në të njëjtën kohë ai e din se shumë njerëz kanë obligim të kompensojnë ditë prej Ramazanit megjithëkëtë nuk e ka kushtëzuar në hadith që të kompensojë më parë obligimin e tij.

Për këtë ai që ka për obligim kompensimin e disa ditëve të Ramazanit që e ka prishë në to agjërimin me arsye dhe ka kohë në muajin Sheval t'i kompensojë dhe të agjërojë gjashtë ditët, atëherë kërkon ndihmë nga Allahu dhe fillimisht kompenson ditët nga Ramazani e pastaj i agjëron gjashtë ditët. Kësisoj ai e kryen obligimin e tij dhe e arrin shpërblimin.

Ndërsa ai që ka për obligim të kompensojë ditë në të cilat e ka prishë agjërimin me arsye dhe muaji Sheval nuk i mjafton t'i agjërojë së bashku me gjashtë ditët, atëherë i agjëron gjashtë ditët fillimisht për ta arritur vlerën e tyre e pastaj i kompenson ditët e mbetura, sepse ai nuk e ka prishë agjërimin gjatë Ramazanit vetëm se me arsye e argumentet të cilat flasin se ai që arsyetohet e arrin shpërblimin e plotë pasi që është penguar me arsye janë të shumta, si: Hadithin që e transmeton Buhariu dhe Muslimi nga Enes b. Maliku se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të) kur është kthyer prej Tebukut dhe iu është afruar Medines ka thënë:

*"Në Medine janë disa njerëz që ju nuk keni ecë e as nuk e keni kaluar ndonjë luginë e që mos të kishin qenë me ju. Shokët e tij i thanë: O i Dërguar i Allahut kjo duke qenë ata në Medine? E ai tha: Duke qenë në Medine por, janë penguar me arsye."*

- **Agjërimi i gjashtë ditëve jashtë muajit Sheval:**

Agjërimi i gjashtë ditëve është veçori e Shevalit për dy shkaqe:

**E para:** Synimi prej tij është lehtësimi për myslimanin, ngase nuk ka kaluar kohë e gjatë nga agjërimi dhe kjo është më e lehtë për të.

Dobi: Në përmendjen e Shevalit tërhiqet vërejtja se agjërimi i gjashtë ditëve në muajt e tjerë është më mirë dhe këtë mendim e ka përmendur El Karrafi prej Malikive dhe kjo është për tu habitur dhe çuditur.

**E dyta:** Synimi prej tij është veprimi i agjërimit sa më parë dhe shfrytëzimi i shansit para se të kalojë koha. Allahu i lartësuar thotë: *"Ju shpejtoni kah punët e mbara"* (El Bekare: 148) dhe ka thënë: *"Dhe ngutuni (me punë që meritoni) në falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për një xhennet, gjerësia e të cilit është si gjerësia e qiejve dhe e tokës, i përgatitur për të devotshmit."* (Ali Imran: 133) e ky është arsyetimi i disa dijetarëve të Shafive dhe të tjerëve të cilët thanë: Nuk është patjetër t'i jepet kjo vlerë atyre që i agjërojnë jashtë tij për shkak të kalimit të vlerës së iniciativës dhe shpejtimit në vepra të mira, e që këto janë të dashura te Allahu.

Dhe kanë thënë: Kuptimi i jashtëm i hadithit përforcon këtë mendim dhe mendimi i përforcuar me atë që kuptohet prej hadithit është më meritor.

Nuk ka dyshim se nuk kemi mundësi ta anulojmë veçorinë e muajit Sheval përndryshe të përmendurit e tij s'do të kishte kuptim.

**Disa të tjerë kanë thënë:** Përderisa gjatë agjërimit të Ramazanit duhet patjetër të ndodhë ndonjë mangësi dhe gabim është preferuar të agjërohet gjashtë ditët e Shevalit si përmirësim dhe rregullim i ndonjë gabimi i cili ka ndodhur kështu që këto ditë iu përngjajnë syneteve të namazeve të cilat kryhen pas tyre me qëllim të përmirësimit dhe plotësimit të farzeve. E këtu del në pah përkufizimi i tyre në muajin Sheval. E Allahu e dinë më së miri.[3]

[3] Komenti i Ibn Kajjimit ndaj Sunenin e Ebu Davudit.

## Vërejtje:

- Konsiderimi i rasteve me rëndësi përveç festave fetare si festa, sikurse dita e tetë e Shevalit të cilin disa njerëz të thjeshtë e quajnë "Festa e njerëzve të mirë" është prej bidateve të shëmtuara të cilat Selefi nuk i kanë vepruar dhe preferuar. Festat e myslimanëve janë dy dhe nuk kanë të tretë.

- Disa njerëz kur agjërojnë gjashtë ditët në një vit mendojnë më pas se iu obligohet agjërimi i tyre për çdo vit dhe kjo nuk është e saktë por, ai ka të drejtë të zgjedh. Në një transmetim thuhet: *"Agjëruesi është përgjegjës i vetes së tij nëse donë agjëron e nëse donë e prish atë."*[4]

**- Disa hadithe të përhapura rreth muajit Sheval që nuk janë të sakta:**

*"Ai që agjëron Ramazanin, Shevalin dhe të mërkurën e të enjten do të hynë në Xhenet."* (Transmeton Imam Ahmedi por, në zinxhirin e transmetuesve është një i panjohur)

*"Ai që e agjëron muajin e Ramazanit dhe e pason atë me agjërimin e gjashtë ditëve të Shevalit pastrohet nga mëkatet e tij sikurse ditën që e ka lindur nëna e tij."* (E transmeton Taberaniu në El Evsat dhe në zinxhirin e tij është Mesleme b. Alij El Husheniјј e ai është i dobët.)

*"Do të dëgjohet një zë në Ramazan, në Sheval do të ketë turbullira, në Dhul Kade luftojnë fiset, në Dhul Hixhe pezmatohen haxhinjtë, e në Muharrem thërret një thirrës prej qiellit: Veni re! Krijesa e zgjedhur te Allahu i lartësuar mes krijesave tjera është filani, dëgjoni dhe respektoni atë."* (E transemton Ebu Nuajmi nga Shehr b. Havsheb si Mursel. Shiko librin: El Menaul Munif dhe librin: El Lealiul Masnuah të Sujutiut.)

*O Allah e prano nga ne agjërimin dhe namazin a natës gjatë Ramazanit, se me të vërtetë Ti je ai që dëgjon dhe di. O Allah, na fal neve sepse Ti je Falës dhe Mëshirues. O Allah, na udhëzo neve në rrugë të drejtë.*

---

[4] Transmeton Ahmedi, Tirmidhiu dhe El Hakim nga Ummu Hani'.

*Zoti ynë, na jep të mira në këtë botë e të mira në botën tjetër dhe na ruaj nga dënimi me zjarr. O Zot, na ngjall me ata që i ke begatuar prej Pejgambereve, të vërtetëve, dëshmorëve dhe të mirëve e sa shoqëri e mira janë ata. O Allah, na mundëso shikimin në Fytyrën tënde të ndershme. O Allah, na zbukuro me stolinë e besimit dhe na bën udhëzues dhe të udhëzuar. O Allah, na jep sukses të agjërojmë Ramazanin dhe të falim në të namaz nate dhe na furnizo me të mirësitë e Tua në të.*